**Lënda " e drejta fetare" në shkollat e Luginës.**

Gjatë kohës, sa isha nxënës në shkollën e mesme në Preshevë, në vitet 2004-2005, futet si lëndë mësimore edhe e drejta fetare, gjegjësishtë ky ishte emri i kamufluar, sepse realisht ishte " islami vehabist"! Unë duke qenë se isha i një besimi tjetër fetar- katolik, por mbi të isha nacionalist Shqiptar. Edhe pse si nxënës i shkollës së mesme, nuk reagova shkaku i besimit fetar, por shkaku i Interesit Kombtarë Shqiptarë të Luginës së Preshevës! Një lëndë e tillë, e projektuar nga shërbimet shtetrore të Serbisë, për t'i shërby politikës së saj, dukej qartazi që në fillim, mirëpo verbëria që kishin jo pak bashkëmoshatar të mi, që shkaku i fesë, e pranonin si gjë të mirë, pa e shiku fare se çfarë prapavi kishte dhe nga kush shtyhej përpara programi i tillë!

Reagimi im ishte shumë i vendosur, që asesi s'lejoja që Serbia, të ç'kombtarizonte bashkëmoshatarët e mi!

Kjo lëndë ishte: ***e korrikuluar nga Shërbimet e Sigurisë së Serbisë, Historia e Luginës së Preshevës ishte sprovu më këso forma, përmbajtja e librave që i përkisnin kësaj lënde mësimore, "profesorët" që e ligjëronin lëndën e tillë si dhe ligjërimi.***

Lënda fetare, e përpiluar nga ministria e arsimit të serbisë, e që realisht në të ishin të përfshirë edhe shërbimet tjera të sigurisë së Serbisë, kishte mbi të gjitha politikë, e aspak fe! Paraprakisht Serbia, me çdo mënyrë, sidomos përmes ndikimit-udhëzimit nga shokët dhe bashkëfshatar, tentoi që të na "udhëzonte" në rrugën e "allahut"-nuk ia arriti! Ndërsa pastaj Serbia, në vazhdimsi kërcënonte familjen time, edhe përmes telefonit, duke tentu të identifikonte çdo Shqiptarë si islamik, me këtë edhe të na paraqiste para botës, si terrorist islamik! Serbia sidomos gjatë rrëzimit të regjimit terrorist islamik në Afganistan dhe në Irak, tentonte që Shqipëtarët e Luginës, të radhiteshin në krahun e Al Kaidës dhe të kundërshtonin SHBA-në dhe madje edhe shtetin tonë Amë!

Vetëm të shikohet më pas, Serbia, asnjëherë nuk do na lejonte të mësonim në shkollë të mesme, me libra të ardhur nga shteti ynë( Shqipëria apo Kosova), ndërsa për çështjen e librave islamik, ajo madje i prodhoi vetë!

Historia e Luginës së Preshevës, i ka të freskëta këto praktika! Luginasit e përjetuam terrorin e Perandorisë Osmane- sepse nëpër të kalonte "xhadeja turke"( që lidhte Azinë me Europën), që në fazët e para të okupimit të saj në Ballkan, prej nga edhe në këtë pjesë njihet objekti i parë fetar i okupatorit- xhamia e Tabanocit më 1410( objekti i parë islamik në Ballkan), që shërbente vetëm për nevojat e garnizoneve osmane! Nëpër Luginë kaloi edhe Gjergj Kastrioti, me rastin e kthimit në Krujë! Gjatë viteve 1877-1912, derisa Serbia pushtonte Trojet tona( Luginën e Preshevës), hoxhallarë të caktuar si bashkëpunëtorë të Serbisë, predikonin që :" ne jemi osmanli, turk, e jo Shqiptarë", si dhe :" që pasi jemi turq e osmanli, duhet të shpërngulemi bashkë me ushtritë turke-osmane për në anadoll" Nga ana tjetër Pushtuesi Osman, po ashtu përmes hoxhallarve predikonte që ne Shqipëtarët ( të Luginës së Preshevës) s'duhet të luftonim edhe kundër saj, edhe kundër Serbisë, pasi sipas tyre:"ne jemi turq-osman", " Perandoria Osmane do na i njohë të gjitha të drejtat!" etj! Derisa ushtria serbe, gjatë spastrimit etnik të vendbanimeve edhe të Luginës së Preshevës, u'a shiste "fesat"( kapelat turke), në vlerë të njejtë sa tërë pasuria e patundshme( prona, fushat dhe malet e asaj familje) dhe të pasurisë së luajtshme( madje edhe rrobet e trupit) dhe i porosiste që të gjithë t'i vendosnin në kokë, që mos të vriteshin gjatë ikjes për në

Anadolli! Po këto skena pastaj reporterët e huaj, viheshin në jo pak raste edhe në lajthitje duke i identifiku si turq, e që realisht ishin Shqipëtarë! Nuk mbaroi me kaq Kalvari i Luginasve, prapë ata vriteshin në ikje si refugjatë, duke i'u lënë nga një armë në ca raste, për ta përligjur kinse luftuan kundër Serbit, e që etiketoheshin si ushtar turq të vrarë e jo si Shqiptarë! Serbia me kohë( 1844) e kishte projektin e tillë Naçertania të Garashaninit! Lugina ka të freskët edhe Reformën Agrare, po ashtu edhe Ligjet dhe Marrëveshjet famëkeqe mes ish-jugosllavisë dhe Turqisë të bëra gjatë shekullit XIX, ku edhe më shumë është ndryshu raporti demografik-etnik i saj!

Madje Lugina e Preshevës, njihet për zonën që pas viteve 1918 e edhe pas viteve 1946, Serbia përmes hoxhallarve të saj i islamizoi, duke tentu në këtë mënyrë që të ulë ndjenjën kombëtare Shqiptare dhe të rrisë ndjenjën fetare! Madje disa dhjetra raste konkrete edhe personalisht i kujtoj!

Lënda fetare, emërtohej e tillë, por që realisht libri ishte që i përkiste doktrinës fetare vehabiste- kjo shihej në çdo aspekt. Libri promovonte kulturën( sidomos veshjet) dhe mbulesën turke dhe arabe, duke identifiku muslimanët si turq, duke kundërshtu dhe nxjerrë jashtë fesë çdo person që do pranonte tradita a kulturë tjetër. Libri kishte një foto ilustrative me xhaminë me minare, në të të ngjitur flamuri turk, ku anash shkruhej :"Feja ime është islami, kombi im është turk"! Pastaj në disa dhjetra raste, glorifikohej jeta arabe e veçmas kultura arabe, derisa kritikohej tradita, kultura, zakonet Shqiptare. Gjuha e zotit, ishte gjuha arabe, pastaj gjuha turke, kurse Gjuha e Shenjtë Shqiptare, asnjëherë nuk përmendet. Madje edhe në ligjeratat e këtyre "profesorve"(Agjentëve Islamik të Serbisë) fyhej gjuha jonë( si gjuhë që nuk pranohet tek allahu)! Libri rriste në maksimum xhihadin, e që në veçanti "lufta për allah" ishte në piedestalin më të lartë, derisa në ligjerata quheshin me emra fyes Dëshmorët tonë sepse nuk kanë rënë në "rrugën e allahut" kurse terroristët e Al Kaidës hyjnizoheshin!

"Profesorët" që u punësuan për ta ligjëru këtë lëndë mësimore, ishin që të gjithë hoxhallarë vehabist! Kjo ishte e palogjikshme për dy arsye, lëndën e tillë nëpër vende perëndimore mund ta elaboronin sociologët, e asesi teologët! Së dyti, këta "hoxhallarë ektrem" ishin që të gjithë të familjeve që kishin raporte të forta me Serbinë, e që kurrë asnjë nga familjarët e tyre nuk kishin qenë kundërshtar të Serbisë, e që nuk kishin marrë pjesë në luftë kundër saj( as në UÇPMB, e as më përpara), madje disa njihen edhe për tradhëtitë që kishin bë kundër Luftës së Kosovës dhe UÇPMB-së( si: duke propagandu kundër; duke glorifiku Serbinë; duke ndihmu dezertorët; duke dërgu info Serbisë kundër UÇPMB-së etj)! Shkaku që i kundërshtoja këta "profesorë", e të cilët më kërcënonin që do më hakmerreshin me nota( tek disa profesor të tjerë); pasi ishte lëndë zgjedhore, me vete merrja shumicën e shokëve të klasës-kjo i pengonte, sa që ankoheshin edhe tek familja ime( duke mendu që do merrnin përkrahje- e që nuk e morën!), e ca herë më kërcënonin edhe me "dajak" por që s'guxonin realisht ta bënin!

Ligjeratat që përgatisnin këta "profesorë"( pra Agjentë Islamik të Serbisë), totalisht ishin propagandë politike vehabiste, kundër Interesit Kombtar Shqiptar, kundër Aleatëve të Shqiptarve, duke mbështet terroristët islamik sidomos Al Kaidën, duke lëvdu kulturën, traditat dhe zakonet arabe! Nxënsve i kërkonin ndërrim identiteti, që mos të quhen më Shqiptarë, kur të pyeten se çka je!?, por t'i thuash musliman! I kërkohej të vesheshin- pra të dukeshin si arabë, e veçmas si turq! Disa dhjetra herë, shkaku i këtyre ligjeratave, më imponohej t'ia prishja plotësisht orën, që mos të mundëte të propagandonte propaganda të tilla!

Shkolla Shqipe, u kriju nga patriotët Shqiptarë, e jo nga ekstremistët fetar turko-sllav, Rilindasit tonë e deshën atë laike( ku feja të mos përzihet aspak në të)!

Ata që duan të shkollohen për fe, i kanë shkollat teologjike- MOS TË NA I PREKË ASKUSH SHKOLLAT KOMBTARE SHQIPTARE!

Më:12 mars 2017



Bardhyl Jashari, jurist.